Ndër karakteristikat kryesore në metodologjinë profetike rreth daves (thirrjes islame) drejtuar muslimanit të ri është: Parimi i lehtësimit gjatë thirrjes drejtuar atij. Lehtësimi është prej veçorive më të mëdha të fesë Islame dhe askush nuk e shtrëngon fenë, e që ajo të mos e mposhtë atë, sikurse që është transmetuar në "Sahihun" e Buhariut nga Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) se ka thënë: *"Vërtet feja është lehtësim dhe kushdo që mundohet ta shtrëngon fenë (përmes shfaqjes së ekstremizmit në adhurim), ajo do ta mposhtë atë. Andaj, përmbajuni mesatares dhe përpiquni sipas mundësisë dhe përgëzoni njëri tjetrin me shpërblimin për veprat e mira. Ndihmohuni në udhëtimin tuaj[1] me ecje gjatë mëngjesit të hershëm, pasdites dhe një pjese të natës."* Feja Islame nuk ka ardhur që pasuesve të saj t'ju vendos barrë të rënda[2] dhe pranga por, ka ardhur që t'i liroj ata prej tyre dhe i ka ngarkuar me ato vepra të cilat kanë mundësi t'i kryejnë.

Lehtësimi në ligjet e Islamit, urdhrat dhe ndalesat e tij është diçka që vërehet qartë. Allahu i lartësuar thotë: *"Dhe nuk ju ka bërë juve në fé kurrfarë vështirësie"* (El Haxh: 78) dhe ka thënë qoftë i lartësuar: *"Allahu dëshiron që t"jua lehtësojë dhe jo që t"jua vështirësojë."* (El Bekare: 185). Islami e ka ndaluar tejkalimin e kufijve (në adhurime), teprimin (në vepra dhe fjalë) dhe ekstremizmin në fe. Allahu i lartësuar thotë: *"Thuaj (o Muhammed!): "Unë prej jush nuk kërkoj kurrfarë shpërblimi për të (Kur'anin), e as nuk jam nga ata që paraqiten të atillë (çfarë nuk janë)"* (Sad: 86) dhe Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ka thënë: *"Janë shkatërruar ekstremistët".*

Dijetarët kanë thënë: *"Ata që thellohen dhe e shtrëngojnë në ato raste që nuk bën dobi shtrëngimi."*

---

[1] Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) e ka krahasuar përpjekjen e njeriut për kryerjen e veprave të mira në kohët më të përshtatshme me udhëtarin i cili zgjedh kohët më të përshtatshme për udhëtimin e tij. (Fethul Bari: 1/68, hadithi me nr: 38) (sh.p.)

[2]**Barra e rëndë:** Janë obligimet, zbatimi i të cilave përbënte vështirësi të mëdha. Allahu i lartësuar kishte urdhëruar me obligime të tilla Beni Israilët për shkak të rebelimit dhe padëgjueshmërisë ndaj urdhrave të Tij. Por, këto obligime i ka anuluar me shpalljen e Islamit. (sh.p.)

Kur Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) e dërgoi Muadhin dhe Ebu Musa El Eshariun (Allahu qoftë i kënaqur me ta) në Jemen, ju tha atyre: *“Lehtësoni dhe mos vështirësoni dhe përgëzoni e mos i trembni (mos i largoni njerëzit nga Islami) dhe ndihmohuni mes vete e mos u përçani.”* Ai nuk u mjaftua me përmendjen e lehtësimit, përgëzimit dhe bashkëpunimit por, ia bashkëngjiti edhe ndalimin nga e kundërta e saj, e që është: vështirësimi, shkaktimi i neverisë (që dikton largimin e tyre nga Islami) dhe përçarja.

Lehtësimi zinte një vend të posaçëm nëpër të gjitha periudhat e thirrjes së tij (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Ai, në të gjitha çështjet, e zgjidhte atë më të lehtën për umetin e tij. Ai (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) urdhëronte të përdorej lehtësimi në të gjitha çështjet dhe i përmbahej praktikisht asaj me të cilën i urdhëronte të tjerët, e në veçanti gjatë thirrjes së njerëzve në Islam dhe nxitjes së tyre në përqafimin e tij. Qartësia, elokuenca dhe thjeshtësia e shprehjeve dhe kuptimeve që përmbanin fjalët e tij ishin shkak i përqafimit të Islamit nga ana e Sahabëve (Allahu qoftë i kënaqur me ta). Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) e përmblidhte thirrjen e tij në disa fjalë të cilat i kuptonin si njerëzit e thjeshtë ashtu edhe ata që ishin autoritativ.

Kur vinin delegacionet te Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ai nuk i mbante shumë gjatë por, vetëm aq sa ua prezantonte Islamin dhe ua mësonte parimet e fesë dhe bazat e saj. Për këtë, nuk është urtësi që thirrësi (davetxhiu) ta sqaroj tërë fenë përnjëherë para atij që e thërret në Islam, por e sqaron gradualisht që mos t’i duket e rëndë. Kjo mënyrë është në pajtim me metodologjinë e lehtësimit gjatë daves, përgëzimin me të dhe mostrembjen nga ajo.

Kuptimi i thelbit të lehtësimit është prej syçeltësisë (metodologjisë së mbështetur në argumente) në dave dhe llogaritet si pjesë e urtësisë me të cilën Allahu ka urdhëruar që të tjerëve t’u bëhet dave. Lehtësimi nuk nënkupton veprimin sipas epshit dhe dëshirave të verbra por, pasimi i më të lehtës gjatë daves, në përputhje me sheriatin.

Ndodh që disa muslimanë të rinj qëllimisht i veprojnë disa adhurime të cilat ju vinë të rënda, në fillim të udhëzimit. Ata mendojnë se muslimani i ri duhet që t'ia vështirësoj vetes në fillim të pranimit të Islamit apo ta dënoj veten e tij me lloje të ndryshme të adhurimit në mënyrë që t'i shpaguaj mëkatet e mëparshme.

***Shejhul Islam Ibn Tejmije ka thënë:*** "Ajo që duhet të dihet është se dashuria dhe kënaqësia e Allahut nuk janë të lidhura me dënimin e shpirtit dhe sfidimin e tij me vështirësi, sa që të ngulitet koncepti se sa më e rëndë puna aq më e vlefshme është, sikurse që mendojnë shumë injorantë se shpërblimi është sipas vështirësisë në çdo gjë. Jo, por, shpërblimi është sipas dobisë së veprës, interesit dhe përfitimit prej saj si dhe aq sa gjatë veprimit respektohet urdhri i Allahut dhe të Dërguarit të Tij. Prej dy veprave, nëse njëra prej tyre është më e mirë dhe vepruesi i saj është më i bindur dhe e pason sunetin, atëherë ajo është vepra më e vlefshme. Ngase veprat nuk maten përmes kuantitetit të tyre por, maten sipas ndikimit të tyre në zemra gjatë veprimit. Për këtë kur u zotua motra e Ukbetu b. Amir që ta kryente haxhin duke ecur dhe këmbëzbathur Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) i tha: *"Allahu nuk ka nevojë që motra jote ta dënojë veten e saj, urdhëroje që të hip."* dhe është transmetuar: *"E ka urdhëruar të prej kurban"*, si dhe është transmetuar: *"të agjëroj"*

Marrja për bazë e lehtësimit në daven drejtuar muslimanit të ri është marrë nga udhëzimi i Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) kur e dërgonte dikë për të thirrur në fenë e Allahut. Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) kur e dërgonte dikë i thoshte: *"Lehtësoni e mos vështirësoni"*

***Neveviu (Allahu e mëshiroftë) ka thënë:*** "Prej hadithit nënkuptohet se duhet t'ia përfitojmë zemrën atij që është afër ta pranoj Islamin dhe nuk duhet t'ia vështirësojmë (përqafimin e Islamit). Kësisoj duhet vepruar me fëmijët të cilët janë në prag të moshës së pjekurisë apo kanë hyrë në të, si dhe me ata që janë penduar nga mëkatet. Me secilin prej tyre duhet të sillemi me butësi dhe duhet gradualisht t'i thërrasim në veprimin llojeve të ndryshme të adhurimeve."